# KUR JETA E NJERIUT NUK VLEN ASGJË OSE DOKTOR SYSHTREMTI DHE APARTAMENTI PESËMIJËLEKËSH TË VJETRA

HISTORI E SHKURTËR[1]

## I

Doktor Syshtremti e futi çelësin në vrimën e derës dhe e hapi me kujdes me pesë gishtat e dorës së djathtë. Dikujt mund t'i dukej një gjë e çuditshme, sepse do të thoshte se nuk ishte e nevojshme që dera të hapej me pesë gishta, sepse çelësi mund të mbahej, madje edhe më mirë, vetëm me dy gishta. Mirëpo, faktikisht numri pesë kishte një rëndësi të veçantë për Doktor Syshtremtin, sepse në një farë mënyre, për të, ky numër, përfaqësonte atë që përfaqëson numri shtatë për hebrentjtë dhe numri tre për të krishterët. Pra, për doktor Syshtremtin, numri pesë ishte universi apo perëndia.

Pacientët e tij, Doktor Syshtremti i shihte si pesëmijëlekësh, njëri më i vjetër tjetri më i ri; kështu që e gjithë jeta e tij profesionale si mjek, i kishte shkuar duke bërë krahasimin mes pesëmijëlekëshve të nsdryshëm, njëri i thyer pak te cepi, tjetri i ngjitur në mes me pak ngjitës, njëri me erë molle, sepse ndonjë grua e kishte ruajtur në arkë, për ndonjë rast urgjence ose siç thuhej më shpesh për ndonjë rast nevoje, ndërsa një tjetër pesëmijëlekësh kishte erën e rrobave të vjetra ku kishte qëndruar i strukur për një kohë të gjatë, përpara se të përfundonte në duart akullta të Syshtremtit.

Pas mbarimit të punës, Doktor Syshtremti i nxirrte pesëmijëlekshët nga xhepat e tij, i sistemonte me shumë kujdes, me shpatullat lart në shenjë krenarie dhe me një buzëqeshje, e cila, në plan të parë, dukej joshëse, por në të vërtetë ishte kërcënuese.

Në një ambient të tillë, zhvillohej jeta profesionale e Doktor Syshtremtit, i cili punonte në një institucion që në hyrje të godinës së tij kishte tabelën me shkrimin "Spitali publik", por falë gjenialitetit domethënë falë djallëzisë dhe etjes për para të tij dhe të Syshtremtëve të tjerë, spitali

[1] Kjo histori është thjesht fantazi e autorit.

në fjalë, siç e thamë edhe pse publik, funksiononte si një "bankë" private, ku arkëtari ishte vetë Doktor Syshktremti, ndërsa klientët e kësaj "banke" ishin pacientët e tij, të cilët shumë herë shtyheshin njëri me tjetrin pas dere, për t'u futur për të depozituar pesëmijëkëshin e radhës.

Madje thuhej se nga dëshira për t'u shëruar shpejt ose nga frika se Doktori nuk do t'i kushtonte vëmendjen e duhur gjenndjes shëndetësore të pacientit, ndonjë klient nxirrte nga xhepi edhe dhjetëmijëlekëshin, por gjithsesi, në përgjithësi, pacientklientët për vizitën te Doktor Syshtremti, depozitonin pesëmijëlekëshin.

Kishte njerëz që pyesnin veten nëse Syshtremti ishte emri i tij i vërtetë, apo ishte thjeshtë një pseudonim , por shumica e nuhatnin se ishte një nofkë, e cila, në kuptimin e dytë të saj si fjalë, domethënë jo si pseudonim por si organ i trupit, edhe pse shtirej si nofkë buzëqeshëse, faktikisht ishte kërcenuese ose maksimumi ishte indiferente, kur ndonjë pacientklient hezitonte të bënte ritin e depozitimit të pesëmijëlekëshit.

Natyrisht, Doktor Syshtremti, për të qënë sa më i rafinuar, kërcënimin ose mosinteresimin ndaj pacientit që po vizitonte te zyra e tij, e cila në një farë mënyrë ishte kthyer në një "tempull misterioz", nuk e shprehte vetëm me nofkën, duke tërhequr lëkurën e saj për të nxjerrë dhëmbët kërcënues, por e shprehte edhe me sy, duke parë pacientin, siç është ajo shprehja "me bishtin e syrit", që në një farë mënyre po i komunikonte "a nuk e di ti se si funksionon?", ose duke e parë pacientin, me një shikim të çuditshëm, herë me sy të fiksuar e herë me sy të shtrembur, që pak a shumë po i thoshte "a ke ardhur të vizitohesh apo je i shëndoshë?"

Ndërkohë, papritmas, njerëzit që ishin në radhë përpara derës së zyrës së Doktor Syshtremtit e kthyen kokën prapa dhe po vështronin, sikur të ishte një perëndi, zonjën Zhgarravina, e cila po u kërkonte t'i hapnin rrugën për t'u futur brenda. Zonja Zhgarravina, natyrisht pa trokitur, e hapi derën dhe kur po futej brenda, hodhi një shikim përçmues drejt pacientëve të cilët e vështronin me një shikim të zbehtë dhe të lodhur, me përjashtim të njërit i cili nuk ngurroi të qeshte dhe ndërsa po qeshte, u vu re dhëmbi i tij gjysmë i thyer.

Zonja Zhgarravina hyri në zyrë dhe e përshëndeti doktor Syshtremtin, të cilit i uroi një ditë shumë të begatshme domethënë një ditë me shumë yje, gjë që për shumë njerëz do të dukej absurde, sepse yjet nuk shihen ditën, por faktikisht në rastin konkret duke qënë se yjet kanë pesë cepa ato lidheshin me depozitimin pesëmijëlekësh dhe me fjalën univers. Ndërkohë që zonja Zhgarravina po shkonte për t'u ulur te karrigja e saj, Doktor Syshtremti ia ktheu përshëndetjen,

dhe i tha asaj se edhe ai uronte dhe besonte se edhe dita e sotme, si shumë ditë të tjera, do të ishte një ditë e "frytshme".

Zonja Zhgarravina u ul në karrige me një shtytje të rëndë dhe nxori dy herë frymën me gjithë gojën të hapur, duke ia bërë pffuuu, pffuuu, si të ishte ai tingulli i balenës që dëgjohet kur ajo del në sipërfaqen e ujit të oqeaneve.

Zonja Zhgarravina merrej me regjistrimin e rekomandimeve, kështu që jo më kot i kishin vënë një pseudonim të tillë, duke qënë se shkrimi i saj sigurisht që nuk mund të konsiderohej si një ndër kaligrafitë më të bukura për t'u parë dhe lexuar. Dikush mund të habitej duke thënë se si ishte e mundur që assistentja Zhgarravina dhe Doktor Syshtremti vazhdonin të shkruanin me dorë, kur kishte kohë që kishte dalë në përdorim kompjuteri, por natyrisht shkrimet e tyre, edhe pse për ca pacientë dukeshin si ca shkronja misterioze, të pakuptueshme si ato shkrimet të njerëzve primitivë nëpër shpella, ose si ca zhgarravina qesharake, në të vërtetë zhgarravinat e Syshtremtit dhe të asistentes së tij nuk ishin aspak të pakuptimta për ata që i kuptonin, domethënë për mjekët e tjerë dhe për farmacistët.

Moskuptimi i shkrimit të mjekut, në një farë mënyre, e bënte Syshtremtin një autoritet të dyfishtë kundrejt pacientit domethënë jo vetëm autoritet shëndetësor por edhe fetar, sepse dihet se një pjesë e konsiderueshme e pushtetit të autoriteteve fetare është e bazuar pikërisht te "misteret" që paraqiten si krejtësisht të pakuptueshme për popullin e thjeshtë.

Kur në një mbledhje dikush propozuar që në spitalet publike të gjitha rekomandimet, recetat dhe ekzaminimet të mos shkruheshin më me dorë, por vetëm me kompjuter, Doktor Syshtremti ishte çuar në këmbë me sytë e kryqëzuar, kishte goditur dyshemenë me shkelm dhe kishte thënë se një gjë e tillë nuk duhet të ndodhë kurrë, sepse ajo do të rriste trasparencën domethënë do të rriste seriozitetin e profesionit, por mbi të gjitha do të ulte mundësinë e manovrave nëpërmjet shkrimeve "misterioze" me dorë, kundrejt atyre pacientëve të cilët do të harronin, nëse kështu mund të thuhet, depozitimin pesëmijëlekësh. Plus kësaj, Doktor Syshtremti e kishte argumentuar pozicionin e tij duke thënë se shkrimi i recetave, rekomandimeve dhe analizave me kompjuter, do t'i shtynte pacientët që t'i lexonin edhe më shumë këto dokumente gjë që do t'i lodhte, sepse dihet se leximi është lodhës, por nga ana tjetër dihet edhe se të sëmurët duhet të jenë sa më të relaksuar. Siç mund të kuptohet, Doktor Syshtremti nuk mendonte vetëm për intereset e tij, por edhe, nëse kështu mund të thuhet, për "shëndetin" e pacientëve.

Pasi e pyeti ndihmësen e tij nëse ishin gati, Doktor Syshtremti i tha asaj që të shkonte te dera dhe t'u komunikonte pacientëklientëve se tashmë ata mund të futeshin për t'u vizituar, një nga një, natyrisht pa radhë, domethënë kush mund të arrinte të futej i pari duke shtyrë me bërryla të tjerët. Pas kërkesës së Doktorit, zonja Zhgarravina u çua në këmbë, shkoi te dera duke tundur lehtë të pasmet e saj dhe u tha pacientëve se tashmë mund të hynin për t'u vizituar te Doktor Syshtremti.

Kur pacientët hynin për t'u vizituar te Doktor Syshtremti, ai i studionte me kujdes, sepse kishte thënë se para së gjithash mjeku duhet të jetë një psikolog që të "studiojë situatën", domethënë nëse për shembull kishte të bënte me një injorant apo me një të sëmurë që siç thuhet kishte ndonjë njohuri, por natyrisht dihet se Syshtremti preferonte injorantët. Madje një ditë Doktor Syshtremti kishte thënë se nuk e kuptonte se përse njerëzit humbnin kohë nëpër shkolla dhe universitete duke studiuar, sepse ishte pikërisht dija ajo që mund ta vinte në vështirësi për mashtrimet dhe manipulimet e tij, një teknikë që Syshtremti ishte i "detyruar" ta praktikonte, për shkak të hezitimit të ndonjë pacienti për të dhënë pesëmijëlekëshin e radhës.

Doktor Syshtremti kishte shtuar se ishin pikërisht ata njerëz që mund të dinin diçka, ata që mund të kuptonin ndonjë marifet të tij, kurse injorantët i besonin çdo gjë që thoshte, gjë që e bënte atë jashtëzakonisht të pushtetshëm dhe në të njëjtën kohë krenar. Madje, nganjëherë i kishin kaluar në mendje edhe shprehjet "bekuar qoftë injoranca" dhe "mallkuar qoftë dija".

Doktor Syshtremti filloi të vizitonte klientët, po po klientët e tij, sepse, kur dikush e kishte pyetur për "taksën" pesëmijëlekëshe, kishte thënë qartë se pacienti nuk ishte gjë tjetër veçse një klient. Klientpacienti i parë hyri, nxori pesëmijëlekëshin dhe e la mbi tavolinë. Syshmtemti e mori pak si me stil, sikur deshte të thoshte se nuk isha unë që i mora lekët, por ishe ti që m'i dhe. Doktori filloi të shihte rekomandimin e mjekut të familjes dhe dokumentet e tjera për të kuptuar më mirë pacientin që kishte përpara. Pastaj dokumentet ia kaloi asistentes së tij zonjës Zhagarravina dhe vazhdoi ta pyeste pacientin se çfarë shqetësimesh ndiente në trup. Pacienti i tregoi për dhimbjet e tij dhe Doktori i shkroi për të bërë ca analiza për të kuptuar më mirë gjendjen. Hyri i dyti, i treti e kështu me radhë, pak a shumë riti ishte i ngjashëm: depozitimi i pesëmijëlekëshit (nganjëherë i dhjetëmijëlekëshit), regjistrimi i dokumenteve, rekomandimi për të bërë analiza ose interpretimi i analizave, lëshimi i ilaçeve, etj.

Natyrisht, klientpacientët futeshin pa trokitur, por ndodhi që një pacient e prishi krejtësisht ritmin misterioz dhe para se te futej brenda bëri një gjë të tmerrshme, trkoiti te dera. Kur vuri re se

askush nuk i tha të hynte brenda, pacienti trokiti për së dyti, dhe në këtë moment zonja Zhgarravina shkoi te dera dhe e nevrikosur i tha se nuk e kuptonte se përse trokiti, duke qënë se trokitja shihej si mungesë edukate. Pasi u fut brenda, pacienti i paraqiti dokumentet shëndetësore pa depozituar tarifën pesëmijëlekëshe dhe kjo gjë e bëri Doktor Syshtremtin ta shihte të sëmurin sikur t'i thoshte se ai në të vërtetë nuk ishte i sëmurë.

Pikërisht ashtu ndodhi, sepse kur Doktor Syshtremti vërejti se pacienti po shmangte "detyrimin", ai i tha të sëmurit se nuk e kishte kuptuar se përse kishte ardhur pasi ai ishte në një gjendje të mirë shëndetësore, por pacienti kishte replikuar duke thënë se si mund të thuhej nëse ai ishte i sëmurë apo jo kur nuk ishin bërë analizat dhe në atë moment, kot pa lidhje, Doktor Syshtremti kishte thënë se pacienti nuk mund t'i dinte këto gjëra. Gjithashtu, Doktor Syhstremti kishte shtuar se mund të shkonte të vizitohej edhe te ndonjë mjek tjetër te spitali publik, por ishte shumë e mundur se do merrte një përgjigje të ngjashme, domethënë më këtë ai po nënkuptonte se taksa e pesëmijëlekëshit ishte e përgjithësuar.

Ndërkohë, përpara se pacienti të largohej, kishte ndërhyrë asistentja e Doktor Syshtremtit, dhe e kishte pyetur pacientklientin se sa bënin pesë mijë lekë të vjetra plus pesë mijë lekë të vjetra dhe pacienti ishte përgjigjur duke thënë se bënin dhjetë mijë. Mirëpo, me një buzëqeshje ironike, ajo i kishte thënë se nuk bënin dhjetë mijë, por bënin një apartament. Pacienti kishte reaguar duke thënë se nuk e kuptonte se çfarë po thoshte zonja Zhgarravina dhe me këto fjalë ishte larguar nga zyra e Doktor Syshtremtit. Natyrisht, nuk ishte e lehtë të kuptohej se çfarë do të thoshte se pesë mijë plus pesë mijë bënin një apartament; madje, në plan të parë, dukej edhe pak abrurde që një apartment të kushtonte kaq pak, por po të analizohej me kujdes, nuk ishte edhe aq e vështirë për t'u kuptuar.

## II

Doktor Syshtremti kishte filluar të shihte me kohë lajmërime mbi shitjen e apartamenteve, sepse tashmë kishte vendosur të blente një apartament të ri, duke qënë se siç e kishte theksuar më shumë se një herë, për të, apartamenti nuk kushtonte edhe aq shumë. Kishte ndodhur një herë që ishte diskutuar problemi i korrupsionit në institucionet publike, domethënë i privatizimit të shtetit dhe Doktor Syshtremti e kishte mbrojtur veten me të gjitha aftësitë e tija.

Së pari, Doktor Syshtremti kishte thënë se ai nuk detyronte asnjë pacientklient që të jepte pesëmijëlekëshin apo dhjetëmijëlekëshin e radhës, por bashkëbiseduesi më të cilin po diskutonte i kishte thënë Syshtremtit se në të vërtetë, nëse pacienti nuk do t’i jepte pesëmijëlekëshin mjeku nuk do t’i kishte shërbyer ose do t’i kishte shërbyer keq. Mirëpo, Doktor Syshtremti e kishte përsëritur arsyetimin e tij duke thënë se gjithsesi, nuk mund thuhej se pacienti ishte i detyruar që të paguante “tarifën shtesë”, gjë që e kishte detyruar bashkëbiseduesin që të replikojë duke thënë se si nuk mund të quhej një detyrim kur dihet se, i shtryrë nga dhimbjet në trup dhe nga frika se gjendja e tij shëndetësore mund të përkeqësohej, i sëmuri ishte i gatshëm të shiste edhe pajisjet e shtëpisë. Madje, për të hequr apo ulur dhimbjet nga trupi dhe për të qetësuar psikologjikisht vetveten, i sëmuri do të pranonte edhe të hynte borxh.

Së dyti, në arsyetimin e tij mbrojtës Doktor Syshtremti kishte thënë se gjithsesi bëhej fjalë jo për ndonjë shumë të madhe por vetëm për pesë mijë lekë të vjetra, kur dihet se klientët edhe kamerierit i lënë ndonjë bakshish. Mirëpo, edhe në këtë rast vetëmbrojtja e Syshtremtit kishte qënë shumë e dobët, sepse bashkëbiseduesi i kishte thënë Doktorit se duke qënë se nënshtetasi duhet të shkojë në institucione publike për shërbime të të gjitha llojëve, pesë mijë lekë të vjetra për një sëmundje e pesë mijë për një tjetër, pesë mijë lekë te një institucion publik e pesë mijë te një tjetër, barra i rëndohej shumë më shumë se sa mund të imagjinohej. Plus kësaj, duhet pasur parasysh se pacienti duhet të paguajë edhe recetat. Për sa i përket faktit se njerëzit japin bakshishe për kamerierët, bashkëbiseduesi i kishte thënë se bakshishi ndaj kamerierit nuk shihej kurrsesi si një detyrim, aq e vërtetë sa kamerierit nuk i jepet bakshishi në fillim por në fund të shërbimit.

Së treti, Doktor Syshtremti kishte thënë se pacientklienti, nëse nuk ishte i kënaqur për shërbimin që merrte te i ashtuquajturi Spital publik, mund të shkonte edhe te Spitali privat, por edhe në këtë rast arsyetimi mbrojtës i Syshtremtit kishte qënë vërtetë shumë i dobët, sepse bashkëbiseduesi i kishte thënë se nuk i takonte mjekut që të vendoste, por i takonte vetë pacientit që të vendoste nëse të shkonte në një spital publik apo privat, për të marrë shërbimin shëndetësor. Kjo do të thoshte se Doktor Syshtremti, nëse dëshironte mund të fliste për punën e tij, por jo për punën dhe vendimet e të tjerëve.

Së katërti, Doktor Syshtremti kishte thënë se në fund të fundit jemi në një ekonomi tregu, kështu që çfarë të keqeje kishte që të detyronte të sëmurët që t'i jepnin atij pesëmijëlekëshin e radhës, por faktikisht ky kishte qënë një ndër argumentet më të dobëta të Syshtremtit, sepse bashkëbiseduesi i kishte thënë se mjeku po ngatërronte interesin publik me rregullat e ekonomisë private, kur dihet qartazi se interesi publik nuk duhet domosdoshmërisht të ndjekë rregullat e ekonomisë private. Prandaj, bashkëbiseduesi i kishte thënë mjekut se nëse ai dhe Syshtremtët e tjerë dëshironin të vepronin me ligjet e ekonomisë private në institucionet publike, mund të braktisnin spitalin publik dhe të hapnin një biznes privat, por jo të bënin të kundërtën domethënë ta kthenin insititucionin publik në një insitucion privat.

Së pesti, Doktor Syshtremti kishte theksuar se përse ai nuk duhej të ushqente korrupsionin në aktivitetin e tij professional, kur dihej se në fund të fundit, jo në pak raste, edhe vetë institucionet hetuese dhe ligjzbatuese shtetërore, vepronin me një logjikë korruptive të ngjashme. Ndryshe nga arsyetimet e tjera, në këtë arsyetim, në një farë mënyre bashkëbiseduesi i kishte dhënë të drejtë Doktor Syshtremtit, sepse kishte thënë se një arsyetim i tillë nuk ishte krejtësisht i pabazë.

Pavarësisht argumenteve që kishte parashtruar bashkëbiseduesi në bisedën mes tyre, Doktor Syshtremti vazhdoi projektin e tij për blerjen e një apartmenti. Peshonte e gjykonte me kujdes alternativat e ndryshme, gjersa të bindej plotësisht mbi zgjedhjen që do bënte. Natyrisht, Syshtremti shqetësohej për vendodhjen, për kohën e ndërtimit dhe për metrat katrore, por jo për çmimin, sepse dihej se apartamenti që do blente do t'i kushtonte vetëm pesë mijë lekë të vjetra. Dikush mund të dyshonte, që një apartament të kushtonte aq pak, por faktikisht, një gjë e tillë ishte plotësisht e vërtetë.

Pas shumë kërkimesh Doktor Syshtremti e gjeti apartamentin, të cilin nuk ngurroi ta quante si apartamentin ideal, por përpara se të shkonte ta blinte, shkoi te një noter që ta pyeste nëse apartamenti në fjalë ishte i pashitur, sepse nuk dëshironte që pesëmijëkëshët e të sëmurëve dhe

mundimi i tij për t'i numëruar të shkonin dëm. Do të ishte tragjikomike që Syshtremti, pas shumë padrejtësive që kishte bërë ndaj të sëmurëve, ta pësonte edhe ai duke blerë një apartament që i ishte shitur përpara dikujt tjetër. Noteri bëri ca verifikime dhe i tha se me sa arrinte të kuptonte apartamenti nuk ishte i shitur.

Doktor Syshtremti u kthye në shtëpi, hapi thesin me topat pesëmijëlekësh, mori shumën e nevojshme dhe u nis për t'u takuar me shitësin e apartamentit. Gjatë rrugës me makinë, të këmbët e një ure vuri re një statujë me kokën poshtë dhe këmbët lart. Doktor Syshtremti e ndaloi makinën dhe u ul për të parë statujën. Pasi e pau me kujdes, vuri re se ajo ishte statuja e Marksit. Në fillim u habit, por pastaj pyeti veten nëse kjo gjë ishte rastësi apo kishte ndonjë domethënie të veçantë. Mirëpo, statuja e Marksit me këmbët lart, nuk dukej aspak një rastësi, sepse në një farë mënyre ata si Doktor Syshtremti, përfaqësonin Marksin e përmbysur, domethënë jo Marksin komunist po Marksin kapitalist. Ata që janë të informuar mbi marksizmin e dinë mirë se marksizmi mund të shihet jo vetëm në pikëvshtrimin komunist por edhe në pikëvështrimin kapitalist, domethënë mjafton që të pranohet se faktori ekonomik është faktori përcaktues për çdo gjë në jetë.

Prandaj, natyrisht Doktor Syshtremti dhe Syshtremtët e tjerë janë dishepujt më të mirë të marksizmit kapitalist, sepse sipas tyre, shëndetësia publike, arsimit publik, administrata publike, drejtësia publike, siguria publike, kultura dhe profesionalizmi janë thjesht një mall që mund të blihet nga ai që ka mundësi për të paguar "shtesë". Thënë ndryshe, për marksistët kapitalistë, jeta e njeriut, barazia ligjore dhe merita (sakrificat, përgatitja) joekonomike nuk kanë asnjë vlerë, sepse vetëm paraja paska vlerë, me anë të së cilës u bleka çdo gjë dhe kushdo. Këta Syshtremtë i kanë nxjerrë kthetrat vdekjeprurëse të interest publik e të meritës joekonomike, dhe do të bëjnë çdo gjë që është e mundur në pushtetitn e tyre që faktikisht të privatizojnë çdo institucion publik dhe të shtypin pa mëshirë çdo meritë joekonomike.

Ndërkohë, Doktor Syshtremtit u largua nga statuja e Marksit dhe vazhdoi drejt rrugës për të takuar shitësin e apartamentit. Pasi u takuan, bënë të gjitha procedurat për kalimin e pronësisë, shitësi mori lekët, i dha çelësat e apartamentit Doktor Syshtremtit dhe i uroi që ta gëzonte. Pas fjalëve të shitësit, Doktor Syshtremti e falenderoi për urimin dhe mori rrugën drejt apartamentit, me një gëzim të madh saqë me zor arrinte të përmbahej.

Kur arriti te apartamenti Doktor Syshtremti e futi dorën në xhep, mori çelësat dhe me pesë gishtat e dorës e hapi derën e apartamentit. Dora e Doktor Syshtremti ishte e vrazhdë si një dru i thatë dhe e ftohtë si akullnajat e antarktidës. Madje, ndonjëherë ishte edhe e pamëshirshme, saqë

merrte formën e një pistolete, që në vend që t'i shërbente jetës, i shërbente vdekjes. Natyrisht, ishte si një pistoletë me silenciator, në mënyrë që zhurma e saj të ndihej sa më pak, por prapë se prapë, në këtë mënyrë, përveç abuzimit, Doktor Syshtremti përdhoste edhe punën e atyre mjekëve të cilët u shërbenin të sëmurëve, pa pritur në këmbim ndonjë bakshish, apo siç thuhet ndryshe "një kafe".

Gjithsesi, Doktor Syshtremti dhe Syshtremtët e tjerë kishin të drejtë që ndonjëherë të guxoinin që dorën e tyre ta kthenin në një pistoletë me sileciator, sepse në fund të fundit mungonte një autoritet publik i përshtatshëm, që të kundërshtonte abuzimet e tyre, me seriozitetin e duhur.